# Kushtet e adhurimit në Islam

﴿ شروط العبادة في الإسلام ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Uthejmin

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ شروط العبادة في الإسلام ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح العثيمين

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

*Pyetja: Cilat janë kushtet e adhurimit të saktë në Islam?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Ka thënë dijetari dhe fekihu i njohur Muhamed b. Salih El Uthejmin (Allahu e mëshiroftë):

**Së pari:** Duhet që adhurimi të jetë në pajtim me sheriatin në « shkakun » e tij. Çdo njeri i cili e adhuron Allahun me një adhurim të bazuar në një shkak i cili nuk është ligjësuar me sheriat , atëherë adhurimi i tij është i refuzuar dhe nuk lidhet me të urdhri i Allahut dhe i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të). Shembull për këtë është festimi i lindjes së Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) – mevludit si dhe ata që e festojnë natën e njëzet e shtatë të Rexhebit e që pretendojnë se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) është ngritur në qiell atë natë. E tërë kjo nuk është në pajtim me sheriatin dhe është e papranuar.

1. Nga aspekti historik nuk është vërtetuar se miraxhi i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka qenë natën e njëzet e shtatë. Ne i kemi enciklopeditë e hadithit para duarsh dhe në asnjërën prej tyre nuk shkruan asnjë germë që do të aludonte se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) është ngritur në natën e njëzet e shtatë të muajit Rexheb dhe dihet se kjo çështje i përket lajmeve të cilat nuk llogartien autentike vetëm se përmes zinxhirëve të transmetimit të saktë.

2. Nëse paramendohet vërtetimi se kjo ka ndodhur në atë natë, a na jep kjo të drejtë të shpikim në të një adhurim dhe ta festojmë atë? Assesi. Për këtë, kur Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) erdhi në Medine dhe i pa Ensarët që kishin dy ditë që luanin në to, ju tha: *"Allahu ua ka ndërruar me dy ditë më të mira se këto"*, e ua përmendi atyre Bajramin e Fitrit dhe Bajramin e Kurbanit. Kjo tregon për mospëlqimin e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) të çdo feste që shpiket në Islam përveç festave islame, e që janë tri: Dy festa vjetore: Bajrami i

Fitrit dhe Bajrami i Kurbanit dhe një festë javore e që është Xhumaja. Edhe nëse e paramendojmë se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) është ngritur në qiell natën e njëzet e shtatë të muajit Rexheb – e që është e pamundur të vërtetohet – nuk kemi mundësi të shpikim në të diçka pa lejen e Ligjvënësit – Allahut të lartësuar.

Siç ju thashë, çështja e bidatit – risive është e madhe dhe efekti i saj në zemra është i keq. Edhe në qoftë se një person, në atë moment ndjen në zemrën e tij butësi, pas këtij përjetimi momental çështja do të jetë e kundërt patjetër, sepse gëzimi i zemrës me të kotën nuk zgjatë bile e pason një dhembje, pikëllim dhe keqardhje. E të gjitha risitë janë të rrezikshme, sepse ato përmbajnë akuzë ndaj shpalljes ngase, kjo risi (bidat) dikton atë se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) nuk e ka plotësuar sheriatin edhe pse Allahu i lartësuar thotë: *"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe."* (El Maide:

Më e çuditshme është se disa që i veprojnë bidatet tregojnë kujdes maksimal në zbatimin e tyre edhe pse janë tolerantë ndaj asaj që është më e dobishme, më e saktë dhe më meritore.

Për këtë themi se festimi i natës së njëzet e shtatë se ajo është nata kur është ngritur Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) në qiell është risi ngase, është bazuar mbi një shkak të cilin nuk e ka ligjësuar sheriati.

**Së dyti:** Të jetë adhurimi në pajtim me sheriatin në « llojin » e tij. Si p.sh. nëse një person prenë për kurban një kalë kjo vepër e tij është në kundërshtim me Sheriatin në llojin e saj, ngase kurbani nuk prehet vetëm se prej bagëtive, e që janë: Devetë, lopët dhe delet.

**E treta:** Të jetë adhurimi në pajtim me sheriatin në « vëllimin (sasinë) » e tij. Nëse një njeri thotë se do ta falë drekën gjashtë rekate, a është ky adhurim në pajtim me sheriatin? Assesi; Sepse

nuk pajtohet me të në sasi. E nëse një person thotë sub-hanAllah, Vel Hamdulil-lah, VAll-llahu Ekber  tridhjetë e pesë herë pas çdo namazi të obliguar, a është e saktë kjo vepër prej tij? Përgjigja: Ne themi nëse ke synuar adhurimin e Allahut me këtë numër ti ke gabuar por, nëse ke synuar shtimin mbi atë që e ka ligjësuar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) por, ti beson se e ligjësuar është tridhjetë e tri herë me këtë rast shtimi është i lejuar, sepse ti me këtë i ke ndarë prej adhurimit.

**E katërta:** Të jetë adhurimi në pajtim me sheriatin në « mënyrën »[1] e kryerjes së tij. Nëse njeriu e kryen adhurimin me llojin, sasinë dhe shkakun e tij por, e kundërshton sheriatin në formën e tij, atëherë kjo nuk i pranohet. Si p.sh. Një njeri e ka prishur abdesin dhe ka marrë përsëri abdes por i ka larë këmbët, pastaj i ka dhënë mes-h kokës, pastaj i ka larë duart e tij dhe në fund ka larë fytyrën e tij, a është abdesi i tij i saktë? Assesi, ngase e ka kundërshtuar sheriatin në formën e kryerjes së adhurimit.

**E pesta:** Të jetë adhurimi në pajtim me sheriatin në « kohën » e tij. Si p.sh ta agjëron një person agjërimin e Ramazanit në muajin Shaban apo në Sheval apo ta falë drekën para se të lëvizë dielli nga zeniti apo pasi që të jetë hija e çdo sendi sa gjatësia e tij d.m.th. e ka falë pas kohës së tij për këtë namazi i tij nuk është i saktë.

Për këtë themi se nëse njeriu e lë namazin qëllimisht derisa t'i del koha e tij dhe këtë pa arsye, atëherë namazi i tij nuk i pranohet edhe nëse falet një mijë herë. Prej këtu përfitojmë një rregull të rëndësishme në këtë kaptinë e ajo është se: "Nëse çdo adhurim i përcaktuar me kohë e kryen njeriu jashtë kohës së tij - pa arsye -, ajo nuk i pranohet atij bile i refuzohet."

Argument për këtë është hadithi i Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Kush vepron një punë në kundërshtim me çështjen tonë ai është i refuzuar."*

[1] Mënyrën  e kryerjes së tij.

**E gjashta:** Të jetë adhurimi në pajtim me sheratin në «  vendin » e kryerjes së tij. Nëse një njeri qëndron ditën e Arafatit në Muzdelife, qëndrimi i tij nuk është i saktë për shkak që adhurimi nuk është në pajtim me sheriatin për vendin e kryerjes së tij. Gjithashtu p.sh. nëse një njeri bën itikaf në shtëpinë e tij, kjo nuk është e saktë, sepse vendi i Itikafit është xhamia. Për këtë nuk i lejohet gruas të bëjë Itikaf në shtëpinë e saj, sepse shtëpia nuk është vend për kryerjen e itikafit. Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) kur i ka parë disa prej grave të tij që i kanë vendosur tendat në xhami, ka urdhëruar të hiqen dhe të anulohet itikafi dhe nuk i ka udhëzuar ato të bëjnë itikaf në shtëpitë e tyre e kjo aludon se gruaja nuk obligohet të bëjë itikaf në shtëpinë e saj për shkak se ky adhurim nuk është në pajtim me sheriatin në vendin e tij.

Këto janë gjashtë veçori, pa bashkimin e të cilave në adhurim nuk realizohet pasimi – el mutabea -:

1. Shkaku i tij.
2. Lloji i tij.
3. Vëllimi (Sasia) e tij.
4. Forma e tij.
5. Koha e tij.
6. Vendi i tij.